# KENKAT




# E SHEN MERIS

## vëllimi I

31. Kur bie te dejti ,aprapa malit , dielli
32. O Mburonjë e Shkjipërìs
33. Zonjë e madhe , zonjë e dashurë
34. Sa e bukurë je
35. O e Bukura Mërì
36. Na jerdhi moi i lulëvet
37. Zonjë e sgledhurë je ti Virgjëreshë
38. Kur arruri dita e thënë
39. Te këta helme e ndër mjerime
40. Sa mirë të dua , o Mërì
41. O Zonja e Parraisit
42. Një lule u deja t'isha

+

p ë r m b a j t i a



K Ë N K A T

e S H Ë M Ë R I S

1

U t'falem , Perëndeshë,
çë je Mëmëza e jonë ,
e çë sivas t'ën'Zonë x 2
t'vemi në kjìell .

Gaze e haré ti siell,
kuj ndodhet në hjidhì,
e kuj në shpresë rri x 2
shpresë i dhuròn.

Të thret e të kërkon
Këjo zëmbërë e ngarrafosme
ç'ë gjith'e farmakosme x 2
e në skurì.

Zona Virgjërë e shë Mbrì,
me at'si çë të llambarìs,
gjithë jetën e lipis: x 2
ti vurna ré.

Priru e bën-na hjé
me shpagërin t'ënt pështrona
e Birin t'ënt dëftona x 2
në jetë çë ng'sos.

Mos e mirrë me kopos,Mëma Virgjër'e shë-Mbrì,
mirre me haidhì(lipisì) - këtë këngëzë shejtë

Gjegjena të mierët shpeit
në ktë t'errur' jet,
tek ajó jetëzë e ftet x2
ëna Parraisin.

2

Të falemi, e lëvdoshme,
o Virgjërë e Rrusarit,
o Mëmë e Shpëtimtarit
e zëmbr' e gjerë.

Na gjekj, e më një herë
si mëmë përgëzona,
edhé për lotët t'ona
kij lipisí.

Të lartit Perëndí
pa u lodhur ti na truaj;
të ket mëshirë i thuaj;
e të na ndjenjë.

I thuaj të mos lërenjë
në helm e vaj te dheu
atá ç' Iisui shpërbleu
në shejtin gjak.

Ka gjalpëri dinák,
çë mbretëroj mbi ne,
kur "ëj" o Mëme the
jetën liroi.

Shkupinjë aí duroi,
mundime, helme e krikj,
të shara ngjer çë vdikj,
si një fajtuar.

Po kurmin prap e muar
e tek e treta ditë
ka varri u ngre, si dritë

42

Një lule u deja t'isha
si lulet e Shën Mërí,
çë bukur rrin te klisha,
të prëhen n'atë gji.

O lule kjiellit Mërí,
ti truajënë Birit t'ënt
të jem në lumërí
një lule t' kopshtit t'ënt.

U deja t'isha drita
sa plot me dashurí
të dhizesha gjith' dita
përpara teje, o Mërí.

Ndër izet t'isha deja
çë mblejën mbi kriet t'at,
sa bashk edhé u të mbleja
o Mëmë, dit'e natë.

Livani u deja t'isha,
livani çë fluturón,
sa gzimin u t' kisha
të vija ku ti rron.

O Zonj'e Mbretëreshë,
ti gjekj dëshirin t'im,
ti bën, o Virgjëreshë
t' kem t' pa-sosmin gëzim.

41

O Zonjë e Parraisit
e bukura Mërí
të lume të thonë
në jetë gjith njerí.
Falem Mërí,falem Mërí.

Nga fushat,nga malet,
nga dejti,o Mërí,
gjith jeta të falet
me kënka e lëvdí.
Falem Mërí,falem Mërí.

E lulet e pemët,
e dashura Mërí,
e bari përjashta
të japiën lëvdí.
Falem Mërí,falem Mërí.

Nga fushat,.......

E dielli me hënzën,
edhé izet o Mërí
të rrin si kurorë,
të japiën lëvdí.
Falem Mërí,falem Mërí.

Nga fusht,........

Kur zogat te kjíelli
këndojën o Mërí
me zërin e t'ire
të japiën lëvdí.
Falem Mërí,falem Mërí.

Nga fushat,........

helme,ndër gzime - o Virgjërë Mërí,
aloni o Mëne, - të japiëm lëvdí.
Falem Mërí,falem Mërí.

çë del ka nata.

Në kjíell u hip te Tatá,
ç'e vu te krahu i drejt,
te ku me Shpirtin Shejt
bëën një në tre.

Si Perëndeshë atié
e lumé për gjith monë
ti je,dhe me t'ën' Zonë
po na pajtón.

Se flijon i kujtón
ç'aí për fajin mori,
kur zëmbërën të shkjori,
të kish shpagím.

Vërrejna me dhëmbím;
mos le të biem në ftesë,
e bën të kemi shpresë
për vent te kjíelli.

Për ne kur t'erret díelli,
na bën me dashurí
të thomi: E shën Mërí
tek ti po vinj.

3

Lëvdojëm Mërín
për ditë e për natë,
lëvdojëm Mërín
ç'u le pa mëkatë.

Te kjíelli më para
u gjekj kjo lëvdí,
kur ndíejti për ne
in' Zot lipisí.

Te veshi i së lumes
ahíerna jarrú,
kur ëngjëlli i Zotit
të falat i pru.

Të falat ç'i çoi
aí Perëndí,
ç'e deshi akjë mirë
se i zbriti ndë gji.

Të vjetrën i ndzori
të njerëzvet nëmë;
e zglodhi për nuse,
për bijë e për mëmë.

E veshi,e stolisi
me hënzë e me díell;
te vendi më i lart
e vuri ndë kjíell.

E kjosi,e bëlkosi
me hire e bekime,
te jeta me nder,
te kjíelli me gzime.

Këndoni,këndoni
Mërín,të kreshterë,
se sbylli Parraisin
një tjetërë herë.

Jú vasha këndoni,
lëvdoni Mërín,
se t' shpirtit e t' kurmit
ju shton bukurín.

Jú djelm e jú trima
të fortë e të shpejtë,
nga ditë thërritni
ktë virgjërë shejtë.

Nga ditë t'i lutij,
jú burra e jú gra.

# 40

Sa mirë të dua,o Mërí,
o Zonja e zëmbrës s'ime,
ngak ti burojën gzime,
tek ti dot gjenj gzim.

Kam vatur tuke rrahur
prapa të rremes jetë,
po kam gjetur u i shkretë
glëmba,dhëmbime e helmë.

Tij vetëm,o Virgjëreshë,
u dua mirë naní,
vetëm o Mërí tek ti
kjo zëmbër gjen pushím.

U pakjen kam kërkuar
te jeta ndër pëlkjime,
çë shkojën te një thrime,
e zëmbrën na lën të prerë.

Po vetëm,Zonjë e madhe,
ndurís dashuria jote
për sa dot shkojën motë,
mëma jonë ti je.

Tij vetëm........

Te zëmbre jote,o Mëmë,
kur prëhet zëmbra jonë,
e lume për gjith-monë
kat jet e plotë me gzim.

Thot fiala jonë e motçme:
kush me Shë-Mërín u vuar,
kurr e po kurr u sbuar,
se Mëma jonë je ti.

Tij vetëm........

Mbretëresha e gjithë jetës,
gëzimi,ndihma e shpresa jonë,
gëzona,gëzona në t'ën'Zonë
tek e larta lumëri.
Shpresa jonë për gjithëmonë
je Ti Virgjërë e Shën Mëri.

39

Te kta helme e ndër mjeríme
Zonj'e madhe e mënza jonë,
ti pajtona me t'ën' Zonë,
se na jeni bijt e tu.

Jipna pakjen,o Shën Mërí,
kijna,kijna lipisí.

Ç' kur na prure te kta vende
na ke ruajtur të gjith' herët;
tij të truhemi na të njerët,
përpósh shpagarit na vu.

Tek ti priremi,o Virgjëreshe,
kurdohër' te vzonjët t'ona:
pakjen,eja,ti dhurona,
Jipna neve ti ktë gzím.

O ti Zonjë Odhijitrie,
o ti ndihma e horës t'ënë,
klofshe sot si edhé ke klënë
për gjithë njerëzit pështrím.

të vapkj e të kjosmë,
kush kjesh e kush kla;

Se gjithve sa jemi
na ndih e na gzon;
me shkjepin e saj
gjith jetën pështrón.

4

Sa i plot me amlí në zëmbrët
ësht embri i jyt,Mërí!
një gas i math e i ri,
nga aí më rrjeth e vjen.

U tyyj thërrés,o Mëme,
kur zë t'agonjë dita,
e kur e díellit drita
në dejt e n'mal shkëlkjén.

At'embër fort të dashur
në frymavet u shtie,
kumbimi mua m'ë bie
nga tjatri breg pamét.

Te vendi shejt i thurrur,
me zë të plot me amlí,
këndojën tyyj,Mërí,
nuset ç'Iisui thërrét.

Te shpit edhé përjashta,
te fushat e te malet,
kushdó njerí të falet
me mall e të bekón.

Gjith njérëzit e botës
shpëresojën të të shohiën,
se tyyj për ëmë t'njohiën,
çë bijt e tu ndihmón.

5

O shpresa e jime e bukurë,
zh o e dashura Mëri,
tek ti po gjenj haidhí,
po ti je malli i jim.

Kur tij të thërrés, o Mome,
kur embrin t'ënt kujtonj,
gjith helmet u harronj, zh.
e ndienj të math gëzím.

Në faj kur jam e bie,
për ngarie e t'ziut armík,
të truhem tij e jikö
i fllíkjuri mendím.

Te dejti i kekj i gjellës
ti je si nj'ill në kíell,
çë mik te bregu síell
anín e shpirtit t'im.

O zonjë e përkujdesme,
nën shpagrit t'ënt mba mua;
të shkonj gjith jetën dua
pa frikë e pa pushím.

Se në, për fat të mirë,
u vdeksha plak, a i ri,
tue dashur tij, Mërí,
në kjíell kam vendim t'im.

Me lídhie t' forta lidhëm,
se shumë i lir kam klënë,
si dashuríet i zënë,
besník do t'jem tek ti.

E jimia s'ësht kjo zëmbrë,
se tij t'e dhash me hir;
ti fale t'lartit Bir,
se më ng'e dua nanî.



38

Kur arruri dita e thënë
In'Zot ëngjëllin dërgoi:
te Parraisi, o Mëri Të ftoi
tek e larta lumëri
Ç'nduhtë e mirë
e fatmirë
Zonja e Virgjërë e Shën Mëri.

Kur nga jeta jonë u nise
në t'ën'Zonë Ti u kjëllove,
me gjithë kurmin fluturove
ndër këndime dhe haidhi.
Ç'bukuri
ç'ëmbëlsi
Zonja e Virgjërë e Shën Mëri.

Nga gjithë anët e kësaj jetie
gjithë apostojit u mbëjodhën
O çë mëme
tër'e lume
Zonja Virgjërë e shën Mëri.

Varri e vdekja ngë Të mundën
se Ti mëma e gjellës je,
se ngak Ti in'Zot u le
çë te jeta pru liri.
Ti lirona zëmbrat t'ona
Zonja Virgjërë e shën Mëri.

Biri jit, o Zonjë e lume
Të stolisi si një diell,
Mbreteréshë Të bë në kjiell
të nderuame e plotë lëvdi.
Të nderojëm, Të lëvdojem
Zonja Virgjërë e shën Mëri.

37

Zonjë e sgledhurë je Ti Virgjëreshë,
nuse,mëmë dhe bijë e t'in'Zoti,
kjiell e dhe të këndon Perëndeshë
e hir-plota e lëvduashme je Ti.

Më se hënza e se dielli
llambaris Ti te kjielli
me t'ën'Zonë për gjithëmonë
mbi gjithë grat bokuarë je Ti.

Je m'e bardhë se drita e menatës,
je m'e hjíeshme se lulet e fushës;
e në vërrejëm gjithë yzet e natës
ngë janë yze më të bukurë se Ti.

Ata si më të bukurë se drita
prir mbi ne çë Të thresiëm me besë,
Tij të truhemi,Mëme,për dita;
shpresën t'ënë na kemi tek Ti.

Ato buzë çë puthën t'ën'Zonë
vur më gas e përgëzona ndër helme
se ndër helme na shkon gjella jonë,
e gëzim vetëm na gjejëm tek Ti.

Mëm'e dashurë,si bij tek Ti vijëm,
lipisi,lipisi tuke thritur,
ipnanuve Ti gëzimin të vijëm
te Parraisi ku e lume je Ti.

Atíj e tij u jipem;
i 'tiji e i jiti jam;
mbi mua po juve kam,
ti zonja e i zoti aí.

Për sa do t'jem i gjall,
pa lúajtur kurr do t'rri,
tue dashur tij,Mërí.
Je shpresa e jime ti.

6

Na faje kemi shumë;
armík na kjíellin kemi.
Nga e liga te ku jemi
pa kush,kush na lirón?

Uje të híeshmin si
mbi dheun,e vurna rè;
o zonja e Shën Mërí,
kij lipisí për ne.

Anís,çë hekj ndër valat
e dejtit të trazuar,
je nj'ill i dishiruar,
çë prëhien i dhurón.

Të mierëvet te jeta,
nga helmet të dënúarë,
me lídhie të munduarë,
pa jip lirín çë sot.

Do t'jet dhuratë e jotia
në nga kekjít shpëtofshim,
e pakjen në trashgofshim
si tek i pari mot.

Dëftona mall si mëmë,
tue parkalesur birin,

çë mban më duar e gjirin,
si foshnjë,po të thithë.

O e prúnjurë e pa-shokje,
o virgjërë pajtore,
te zëmbërat fajtore
të thiellë e t'ëmbël hith.

Përsillna ti te rruga,
ku jetsim ndëpër glëmba;
të mos na shkasnjë këmba
ti ndihna,e jo më kot.

Se pran ndër tufat shejte,
në kjíell me tij ndë-vonë,
do t' thomi për gjith-monë
lëvdít e t' madhit Zot.

## 7

O mëmë,o bijë,o nuse,
e s' parës Dashurí,
te kjíelli mosnjerí
ka nderin çë ke ti.

Me kjosmë e me të mira
një lum për tij buroi.
Vërteta i hirit kroi
e i bukurís je ti.

Çë kúr ndë ment i jerdhe,
të deshi in' Zot te kjíelli;
po ahér ng'ish dhezur díelli,
çë na gëzón naní.

Ng'ish dheu me pemë e lule,
s' kish zënë edhé kjëroi;
po edhé çë ahíerna kroi
i hirit kleve ti.



## 36

Na jerdhi moi i lulevet
na pru hare,o të krështerë,
këndojëm gjithë të gëzuarë
kënkën e dashuris.

Na jerdhi moi i hirevet
nderojëm na si mëndë,
nderojëm gjithë o njerëzë
Mëmën e Perëndis.

Me lulet më të bukura
do t'pleksiëm një kurorë,
çë na me besë i faliëm
Zonjës e Shën Mëri.

Ktë thron Asaj rrethojëmia
me tufa trundafilesh
se moi shejt i Virgjërës
na jerdhi përsëri.

Nga vit si vjen,o Mëmëzë,
ki muaj çë na kremtojëm,
na sbillet gjithve zëmbrà
me gëzim na mblonet plot.

Na duam t'na kesh të gjithve
rreth rreth si ke ato lule,
na duam me Tij të shihemi
t'lumë tek i Madh'in'Zot.

## 35

O e bukura Këri,
Ti mëna e gjithve je,
Ti lut t'ën'Zonë për ne
çë thërrosiëm embrin t'ënt.

U dua këndonj Mërin,
kur drita shkrep te kjiellia
edhe kur vete dielli,
u Tij thërros,o Mëri,
u Tij thërros,o Mëri.

U dua këndonj Mërin
më para se t'kjëllonem
e kur menatnet sgjonem,
u Tij thërres,o Mëri,
u Tij të thërres,o Mëri.

U dua këndpnj Mërin
kur u te puna vuhem
e pran edhe kur prëhem
u Tij të thërres,o Mëri,
u Tij të thërres , o Mëri .

U dua këndonj Mërin
ndër helme edhe ndër gëzime
abrënda zëmbrës t'ime
u Tij të thërres,o Mëri
u Tij të thërres,o Mëri.

U dua këndonj Mërin
gjithë kjëroin çë rronj ndë jetë
sa pra te jeta e ftotë
me Tij trazhgofsha,o Mëri,
me Tij trazhgofsha,o Mëri.

Në pran u bëre mëmë,
ti mbete edhé e pa-ngarë,
së faji i mëmës s' parë
ngë la ndo shenk tek ti.

Pushtetin të pa-sosëm
me tij in' Zot dëftoi.
Vërteta i hirit kroi
e i bukurís je ti.

Rreth kríethit t'at të bukur
ke ijzish një kurorë;
nën këmbëzës si borë
dregjin e zi ke ti.

Dridhet aí e shtrëmbonet,
lídhiet më kot tue zënë:
nga in' Zot e pati thënë
se kish' t'e shtypje ti.

Kush thot se ti i glet díellit,
e kush se hënzës s' re;
kush thot se e plotë je
me gjith të mirat ti.

Në ti,për ftesat t' mia,
t'it' biri i lyp ndëjésë,
se shpejt m'i fal' kam besë,
se të merr vesh aí.

Besónj se,pajt së jëmës,
dhëmbím do t' ket për mua,
çë t' truhem tij;se krua
i dashurís je ti.

8

Na Të falemi, e bekuame;
o burim i lipisis;
Ti je mëmë e, nga Parraisi,
mbretëreshe e njerëzis.

T'Evës na gjith'bij të mjerë,
ndër të kekje e në rrëzik,
Tij të truhemi ngaherë,
e Ti Zotin na bën mik.

Përtërij te zëmbra e jonë
shpresën shejte edhe nae shto,
e kë ndodhet nd'errësirë
me të dashur ngushëllo.

Ndër mundime edhe ndër helme,
lipisi Të lipiëm sot,
e nga gropae psherëtimit
tek Ti ngrëjëm sit ndër lotë.

Ndihmëtare e gjindes t'ënde,
çë Të truhet natë e ditë,
prir mbi ne, nga throni i nkjiellshim,
sit e tu edhe bën-na dritë.

Kur nga gjiri do t'na shkulnjë
shpirtin t'ënë vdekja e shkretë,
Ti na sill te gazi i t'Lartit,
te ajo jetëze e vërtetë.

Zonjë e madhe, zonjë e bukurë,
mbi çëdo zëmbërë mbretëron.
Pa digjo, digjo me t'mirë
kë tue klar po të kërkon.

NNa fatëzi , lur në mëkatë
ndër ndyshimet e vështirat
të kësaj jetie të mjeruame,
ku do vemi, kuj do t'priremi ?

Tek Ti vetëm, mëma e dashurë,
isht mbështeturë shpresa jonë,
tek Ti vetëm, mende t'gjejëm
ndihmë e mbrojtie të sigurtë.

34

Sa e bukurë je
o Mëma jime,
e t'ëmbla Mëri,
i dejtit yll.
E t'ëmbla Mëri,
i dejtit yll.
Lutu për ne, si mëmë çë je,
lutu për ne , se bij na ke .

Kur Ti m'vërren
me t'bukrin si
më çel në gji
dëshir të math.

Ai si çë t'kjesh
gëzon gjithë njeri
si nj'ill i ri
mbi jetën mblen.

Eja e më ndih
jipëm fukji,
o e Shën Mëri,
je gëzimi jim.

Zonjë e dëlira Virgjërë,
për Tij këto lule mbjodha,
tue rrahur u nd'u lodha,
e t'i dhuronj nani;
po si me mall i sglodha,
me mall përiti Ti.

Zonja e dëlira Virgjërë,
dëshir të math u pata
e madhe t'ish dhurata
çë Të përvuj nani;
pa kloft e madhe urata
çë dishironj ngah Ti.

Zonjë e dëlira Virgjërë,
Ti di çë me duhet mua,
Ti di çë fort u dua;
këndakjëm pran nani;
se po si i gjalli krua,
buron të mirat Ti.

# 33

Zonjë e madhe, Zonjë e dashurë,
thesar plot me këshill të mirë
teku derdhi i Madh'in'Zot
gjithë urtitë e dituritë.

Yll i bukur, yll i lumtur,
Ti na ruan e na dritëson,
Ti na mban në udhë të shejte
Ti na kjell në kjiell me Tij.

Ti shkëlkjen në kjiell të lartë
si yll i ndritëshën natë e ditë
çë llargon gjithë errësirat
çë dëfton udhën e drejtë.



# 9

Ng gjithë jeta, e madhia Zonjë,
lëvi patshe për gjithmonë,
me shelbuesin t'en'Zonë,
çë mi dhe na solle Ti.

Lëvdi patshe ti ndër ne,
bashk me pemën çë na dhe.

Gjithë kjëronet për Tij flasiën,
e të tuat lëvdi këndojën;
gjithë atë ç'ke bër kujtojën,
e të thonë: Lumia ti.

Çë kur prindrat e parë
te Parraisi bën mëkatën,
taksur Tij si mëmë patën
të Mesis çë kish të vij.

Fiala e t'Lartit u mbarua
anë e mb'anë, si u kle thënë;
e t'in'Zoti kleve nënë,
edhe neve ke për bij.

O më e hjieshme se edhe henza
o më e bukurë se dielli;
mosnjeri si Ti te kjielli
nd'anzë i rri t'pasosmit Tatë.

Na Të truhemie Ti ruana,
se po Tij për ndihmë kemi
te kjo jetë, ku na jemi
si të huaj e në mëkatë.

Gjer sa t'jemi ndër të gjallët,
dritën t'ënde Ti dhurona;
e të hipemi ndihmona
ku je Ti me t'madhin Zot.

Zonjë e madhe e pa-mëkatë
dielli të veshi e Të shkëlkjeu;
hënza këmbët Të shërbeu;
ijzit t'bën kurorë t'glatë,
o Zonjë e pa-mëkatë.

S'di të thom e t'nëmëronj
sa të mëdha ke dhonati;
dimbëdhiotë ijzish ke lëvdi,
e me hire je e bëgatë,
o Zonjë e pa-mëkatë.

E pa-stisura Triadhë
gjith'u vu kur Të shëmbleu,
e Të dha sa më i pëlkjeu,
e sa më të bukur pat,
o Zonjë e pa-mëkatë.

Bijë e parë të t'in'Zoti
mbi gjithë vashazit në jetë;
mbi gjithë Ëngjëjit të vetë,
për të lume Ai të pat,
o Zonjë e pa-mëkatë.

Tij Të ruajti Perëndia
për vetvetin,e s'të la
t'ishe e ndrydhurë si na,
nga mëkata e t'parit tatë,
o Zonjë e pa-mëkatë.

Për gjithëmonë e lirë e e dlirë,
ti nga stefa kurr ngë re;
lekje faji ti ngë ke,
edhe je e lëvduame glat,
o Zonjë e pa-mëkatë.

Virgjëreshë,po Ti vetëm
ke të sgledhurën kurorë,
se me pajën t'ënde n'dorë,
u nkushtove t'Lartit Tatë,
o Zonjë e pa-mëkatë.

And'e kandë na rrethuan
gjith'ata çë na mbrizojë,
fialën dhanë edhe u betuan
shpirt e kurm të na ndërojën.

Po më kot,se Tij na ken
ndihmëtarë te kjo jetë;
po më kot,përse na jemi
bij shkjiptarësh të vërtetë.

Si prindërat,na duam
po të mbajëm vehton t'ënë;
duam të rrojëm si edhe rruam,
si nga plekjt e patëm thënë;

Po me besën çë na lanë
ata trima t'Arbëris;
me atë flamur çë na dhanë,
të ja ruajëm bijëris.

Sot edhe si kurdoherë
një dëshir ka zëmbra e jonë;
Arbëreshë e të Krështerë
të kjëndrojëm për gjithëmonë;

Sa t'i falemi t'in'Zoti
po me gluhën çë na dha;
po si i falej Kastrioti
e gjëria nga zbresjëm na.

Prano Mëme,me të mirë,
lutjen t'ënë ti gigjo:
mos na le ndë të vështirë,
e kurr-kurr mos na harro.

Se ashtu vetën na ndë kjiell
mënd't'vijëm pa ndyshim,
ku shkëlkjen pa-i-sosmi Diell,
çë ngë bie në perëndim.

Të falem,o Mëri,çë je e dëlirë
si drita e re,çë shkrepi nd'errësirë;
ndë kjiell,si kleve tek e poshtra botë,
Ti je e hir-plotë.

Të lume mbi gjithë grat brezat Të thonë,
e do të t'then të lume për gjithënonë,
se deshi gjith-njeriu shpërblin të bij
In'Zot me Tij.

N'edhe të duket kekj për bijët e mjerë,
çë klan e psherëtijën kurdoherë,
ndër helme e faje,tek i shkreti dhe,
Lutu për ne .

32

O mburonjë e Shkjipëris,
Virgjëreshëz'e dëlirë,
Mëma e lartë e Perëndis,
çë na jep këshill të mirë;

Ti çë ruajte Gjyshrat t'anë,
të mos birjën shejten besë,
teku ndodhen edhe janë,
Arbëreshvet kij kuides.

Dilna-zot,ashtu si i dolle
Arbëreshvet,atë ditë
çë te i huaji dhe i përsolle,
edhe i prijte si një dritë.

Kij kuides për ne të mjerët,
zokj të varfër jasht furrikut;
kij kuides për ata t'jerët
çë po vuajën nën armikut.

Na të klaheni,o e bekuarë,
lutu Birit t'ënt për ne;
shih si jemi të munduarë;
shih si rrojën pa hare.

O e bukura e pa-masë,
Tata-madhi tij për hir
sglodhi mëmë e t'Lartit Bir,
e të dha bekime e uratë,
o Zonjë e pa-mëkatë.

Tij Të sglodhi e t'deshi nuse
Shpirti Shejt e të stolisi;
tek Ti zbriti e llambarisi
edhe shtoi të bukrit t'at
o Zonjë e pa-mëkatë.

N'don-se kleve me t'vërtetë
mëmë shejte e Perëndis,
lulen mbajte të virgjëris;
pate pepër pa lëngatë,
o Zonjë e pa-mëkatë.

Virgjëresha e Shën Mëri,
barra shejte s'të mbëshoi,
kle parrais çë të gëzoi,
e çë të dhrosisi glat,
o Zonjë e pa-mëkatë.

Kur u zdorkje Ti ngë u dhëmbe,
Virgjër'ishe e ashtu kjëndrove;
kur pe dialin u gëzove
e i dhe klëmshtit t'ëmbël t'at,
o Zonjë e pa-mëkatë.

E hir-plota Zonjë e jona,
Ti je lulëja e lëvdis,
krahu i drejt i Perëndis,
me ç'do kjozmë je e bëgatë,
o Zonjë e pa-mëkatë.

Akj'e madhe je Ti,Zonjë,
sa i pasosmi Perëndi,
s'ment të t'jipej më lëvdi,
se më t'mira Ai ngë pat,
o Zonjë e pa-mëkatë.

Mëmë e dhimëshme e fajtorvet,
ti je ndihma e rrjodhma jonë,
trúar t' klofshim për gjith-monë,
e ti ruana ditë e natë,
o Zonjë e pa-mëkatë.

# 11

Gjith me një zë për s'bashku
te kjíelli fluturoni,
o kënka,edhé lëvdoni
të lartën Perëndeshë,
çë lutjet e të mjérëvet
me lipisí merr vesh.

O Zonjë,çë nën këmbës
ke gjarpërin armík,
digjó tu bij,çë t'luten,
ndër helme e ndë rrëzík.

Lëvdoni atë,çë shejte
nga gjiri i s'bardhës Mëmë,
ngë njohu të parën nëmë,
e dhezi t'Lartin Zot,
tue prur te jeta pakjen,
tue fshijtur sit ndër lotë.

U hap Parraisi e i Biri
i Perëndis te dheu,
nga ajo e bekuame leu,
tue siell e gas e dritë,
e me famazmë s'Èmës
pushtet i shton nga ditë.

Gjith-kjish,o Zonjë e lume,
gjith-kjish nani T'lëvdojën;
gjithë gjindet Të këndojën,
për Tij gjithë jeta flet;
se i jep fukji të mirit,
e t'kekjit zëmbrön nget.

Ndër shkumbinj e vala të kekje,
do të shkojëm na pa dre,
e te bregu teku je,
do të prëhemi ndë vonë.

# 30

Bura be gjellën t'ime të falia,
për gjithëmonë,Mëris e të Birit.
Bëra be! Te thellsinat e gjirit
shkruajta fialën e s'mend't'e harronj.
Do t'mbetem te besa e t'in'in'Zoti,
fialën t'ime ngë do t'e ndërronj.

Gjithasajtën gëzim edhe pakje,
gjithasajtën kërkova te jeta;
i kërkova e mosgjakun i gjeta;
tuke rrahur u lodha më kot;
vuajta shumë te nj'anë e te nj'etrë;
tesh u prëjta e pushova për mot .

Si nj'ani ndëpër valat e dejtit,
nga thëllimi e nga dredha e përzënë,
gjer më sot ndë rrëzik u kam klënë;
po te bregu jarrura nani.
Ti , si nj'ill , o Mëri,më përsolle
te limani më thure edhe Ti.

# 31

Kur bie te dejti,aprapa malit,dielli,
e i vetëm illi i par shkëlkjen te kjiel
Të thot kushdo i krështer,me dashuri:
Falem , Mëri .

vërteta je e pa-ngarë,
o mëmëza e t'in'Zot.

Gjith'sa jemi vërtetë të krështerë
përsëbashku me zë të gëzuar,
po lëvdojmëje tue kënduar,
Virgjëreshën ç'u le pa mëkatë.

## 29

Zonjë e lartë,o shpresa e jonë,
kij kuides të math për ne;
mos harro se mëmë je,
e pajtona me t'ën'Zonë.

Nga Parraisi kurdoherë
sit e bukur prir mbi ne;
rrim pa Tij ndë frikë e dre,
me Tij rritet shpresa e jonë.
o Mëri , pajto t'en'Zonë.

Në na ndenshe dorën t'ënde,
ndër rrëzikjet te ki dhe,
një fukji vërtet të re
do të ndienjë zëmbra e jonë.

Në gudson të na ndishkonjë
drekji i nëmur,si ndë hje,
përposh skjepit,ti na ke,
s'do të dridhet zëmbra e jonë.

Mos na le te hera e luftës,
mos harrona e vurna 're;
tek e madhia kuturé,
dhimëso për ne t'ën'Zonë.

Me atë ndihmë e me atë dritë,
çë na jep e zeza re,
do të vijëm ndë hare,
te Parraisi për gjithëmonë.

Kur [illegible]ri isht i vrërët
e më n[illegible] duket dielli,
kur i m[illegible]rijtur kjielli
shkrepti[illegible] e fort gjëmon,
gjith'nje[illegible]zit të truhen,
e kohën T[illegible]ndërton.

Ashtu ngaçë[illegible] të ligë.
nga të kekjet [illegible] shpëtona,
të hjieshmin gas dëftona
e ruana ditë e natë;
të rrim nën ndihmës t'ënde,
të rrojëm pa mëkatë.

## 12

Lëvdoni Mërín,
o jú të Krështerë;
lëvdonie nga herë,
se pruri lirín.

Lëvdoni,lëvdoni,
lëvdoni Mërín.

Si lil e dëlirë,
o Virgjërë,u leve,
për tij edhé neve
i Larti do mirë.

Në garbët të vetë,
si bir,e njerzove,
e ashtú na shpëtove
nga armiku për jetë.

Nga zgjedha më e rëndë
na ndzore,o Mërí,
e drekjin e zi
e shkele me këmbë.

Mbi t' jerët te kjíelli
për syllë je e para;
të vrëren përpara
e hënza edhé díelli.

In' Zot të buroi
me nder e me hie,
të bukurit krie
me hij të rrethoi.

Me kënka e të rënë
shejtorët t' lëvdojën,
edhé të bekojën,
si zonjë e si nënë.

Si zonjë e si nënë
ti kijna mëshirë,
te hera e vështirë
të vdekjes t'ënë.

O mëmëza e jonë,
o zonja e bekuarë,
të klofshim të truarë
për mot e për monë.

13

Po rroft Shën-Mëria
me t'dashurin bir,
çë t'anët për hir
i pruri këtú.

Nga vendet e 'tyre
Arbreshët-Shkjiptarë,
të besës luftarë,
i reshti me 'të.

Për besën e Zotit,
të pasurat lanë,

Të bëjëm na të duhurat,
dëshirin t'ënt dhuron;
fukji te zëmbrat shtona,
e thirrna pran tek Ti.

28

O të besmë,gëzimin dëftoni
edhe flakën çë kini ndë gji,
po dëftoni Mëris dashuri,
me të falur edhe me këndim.

Për së bashku të mdonj e të vegjij,
gjithë sa jemi vërtet të krështerë,
Mëmën t'ënë nderojëm ngaherë,
se na pruri ndëjesë e bekim.

Ti je një mëmë e dashurë,
shpëresa e gjellës t'ënë,
ashtu si edhe e kish thënë
të lashtëvet in'Zot.

O të besmë,këndpjëm e thomi
Virgjereshën çë u lint e dëlirë,
Zonjën t'ënë të butë e të mirë,
ç'akjë hire nga kjielli pat.

Për dishpiek të Satanit të nëmur
e t'armikjëvet të Besës,këndojën
e,me mall e të dashur,lëvdojëm
atë Zpnjë çë u le pa mëkatë.

Përsëbashku të gjithë e të gjitha
o vëllezër e motra,këndojëm,
Mëmës t'ënë të dashurë dëftojëm;
Zonjën t'ënë nderojmëje glat.

Je e thieshtë më se shpirtërat,
çë dritën pan më parë;

I larti Perëndí,
mbi t'jerët,shumë e do.

At'embër të kërkuarshim
për ças të përzërojëm,
në duam pastáj të shkojëm
ku mbretërón ajó.

## 27

O Virgjërë e pa-fajshëme,
si i pari rrëmp i diellit;
ja-kënda dheut e kjíellit
se ti sundón mbi 'ta.

Je mbretëresha e trimavet,
je híeja ti e grarís;
i çúari i Perëndís
të falet si edhé na.

Të falen kjíell e dhe,
Mërí,çë faj ngë ke.

Me t'ëmblin syy të bukurith,
kur Birin t'ënt ti ruan,
rrëfén te dora i shuan,
mënin e 'tij sbutsón.

Ashtú te shpyrti i njerëzvet,
nga helmet i trazuar,
nga faji i trubulluar,
heth pakjen e e kthiellón.

Nga gjirh rrëzikjet ruana,
te ku na ndodhet skota,
e mos na le te skjota,
ku gjëndemi naní.

u nisën e vanë
e jikën me 'të.

Te nata,si nj'izë,
i prijti me dritë,
e i solli në ditë,
si rezë,me 'të.

Ndër fusha e ndër pije,
ndër malet i shkoi,
e dejtin ndërroi
ndë sterë për 'ta.

Nga viset e dashura,
ku shumë u nderuan,
ku trima u dëftuan
i shpuri këtú.

Tsa male edhé Shkëmbin,
një shesh atá gjetën;
me shpresën u mbetën
mos t' vdisjën këtú.

Më para te rrëzat,
ku téndazit kishën,
të Zonjës bën klishën,
çë ndodhet dhe sot.

Ku vete gjith kombi,
me lotë ndë si,
e "të falem Mërí",
tue shprejtur,përthót.

Ngë mënt të rrëfíenj
gjith hiret çë ka,
çë sheh e çë pa
katundi arbërésh.

Shëndetin e pakjen
dhurón kuj i duhet,
e gjegjet kë i truhet
këjó Perëndeshë.

për fatin çë ke,
se i dashur ti je
nga mëma e vërtetë.

Ajó me mëshirë
nën skjepit të mban,
e shkjipes i ngjan
mbi çerdhen e vetë.

O Zonja e Parraisit,
ç'akjë na do mirë,
të bardhë e të lirë
te shpirti na shto.

Te viset e húaja,
ku dritën na pam,
ku Arbërin klam
ti mos na harró.

Shkon moti si lumi;
rri díelli edhé ngrëhet,
por ujë ngë bëhet
te remat ki gjak.

Te zëmbëra e jonë
një goxhdë po kemi
të gjithë sa jemi,
kush djalë e kush plak.

Shpëresën e motshme
po bën-na të re;
si mëmë çë je
mbaroje njëmént.

Ti ndihna të shkojëm
nga Príndërat erdhën,
ku gjakuthin derdhën,
për t'ëmbëlin vent.

Na kij t'Evës të shkret'e të mjerë,
psherëtijëm e klam pa pushím;
të thërresim e thomi për herë:
Eja shpejt e na jip ngushëllím.

Eja pran, o pajtoreja e jonë,
syyt e tu mbi ktë jetë i nkëthé;
eja pran e pakjtona t'ën' Zonë;
si të varfër' këtú mos na le.

Kur të vijëm te tjatëra jetë,
ku mbi thronin e lume ti rri,
Perëndín na dëftó në tre vetë,
Zonja e dhímëshme,e buta Mërí.

## 26

Kë do e bekuamja Virgjërë,
do shumë i larti Bir;
shpëresë,e pakje,e hir
i jep njeriut ajó.

Të kemi tij,o Mëmëzë,
te thelpi i zëmbrës t'ënë.
Ngë lodhemi tue thënë,
duaj mirë kë të do.

Sa e bukur'ësht fytyrëza
e të lëvduames Zonjë!
e mbajëm,si mburonjë,
te shpít e te ku do.

Na jep fukjí edhé zëmbërë,
kur jemi të helmuarë;
kur jemi të gëzuarë,
na shton gëzím ajó.

Sa kjënka i bukur embëri
i Zonjës Shën Mërí!

24

Me bar e me lule
gjith'jeta pështronet.
Nani të këndonet
e jëma e t'in'Zot!

E lehta puhjizë,
i bukuri diell,
e zogat në kjiell
na griëjën sot .

O e dashura mëmë,
i lum ai bir
çë shpirt të dëlir
të fal e nkushton!

Si zok te foleja,
nën shëjtës mbulesë;
e mban,e ndëjesë
nga i Larti i fitón.

O Zonjë e pushtetshme,
kush mënd't'e ndishkonjë?
kush mënd't'e dëmtonjë,
atie te ku jet?

Armiku i t'in'Zoti
përpara të dridhet;
nëmsohet e hidhet,
me t'ikur kërset.

25

Na të falemio Zonja e dëlirë,
lipisjareja mëmë e t'in'Zot;
gjella e jona,shpëresë,ëmbëlsirë;
mosnjeri t'u ka lutur më kot.

Për vendin e bukur,
ku vllézërit t'anë
mbi kjafën po kanë
armikun naní.

Ashtú te Parraisi
përsillna ndë-vonë,
ku bashk me t'ën' Zonë
e lume je ti.

14

Ndëpër lulet çë na mbjodhëm
me duart t'ona në menatë
bija t'Zonjës s'pa-mëkatë,
hare e gas do t'bëjëm sot,
e të gjitha do t'zëm kënkën,
po si zëmbra na e thot.

Me zë t'ëmbël e të lart,
Tij,o Zonjë,do t'këndojëm,
Tij,o Mëmë, do t'lëvdojëm,
ç'akjë neve mall dëfton.

Ndër të veshura të bardha,
gjith'përpara Tij na rrijëm
e të faleshim si dijëm,
kur bëm ben çë na gëzon.

Ndër mes tymit të livanit,
ndërmes dritës, ti vështroje
me një gas e na diktoje
Perëndis çë u le ndë jetë.

Ditë e bukurë,çë solli
gas të math,e çë na dhesë,
me dëshir edhe me besë,
për atvendin e vërtet.

Tesh,në shpirtërat e poshtërë
luftën duan të zën me ne,
Ti,çë mëma e jonë je,
do t'na mbash te gjiri i jit.

E në jeta do t'na shtinjë,
te t'pëlkjiera e madhëri;
na te kjielli Tij me si
do t'kërkojëm,ill me dritë.

Në gënjeshtrat e kurmit
do t'shkëriejën shpirtin t'ënë;
Ti,fukji po tue na dhënë,
do t'na gjesh liri e shpëtim.

Gjer çë pran te i larti kjiell,
rrethur kriet me një kurorë,
me një degë ulli në dorë,
gjith'të vijëm ndë gëzim.

## 15

Nga throni i jit i larti,
o Zonja e Shën Mëri,
Mbi ne të hjieshmit si
e dhimëshme nkëthe.

E në mëshirë t'madhe
për ne ngë dien të kesh;
më mirë t'mos vërresh;
do t'jet më mirë edhe.

Pa shih,përpara Zotit,
me sa e sa ftesa jemi,
e si t'mbërijtur' kemi
me ne atë zëmbëre shih.

Mëri,të hjieshmin embër
dalto te shpirti i jim,
ashtu për mua do t'sosnjë
i arrsieshmi drishtim.

Do t'shuhem pa e ndelguar,
ndë pakje edhe i gëzuar;
tue pasur Tij Mëri,
ndë gojë edhe ndë gji.

## 23

U të falem,yll i dejtit,
o e përarta e kjiellit derë,
Zonjë e bukurë e me nderë,
Mëma virgjërë e t'in'Zot;
kush ka besën e krështerë
ndihmë e vetë të përthot.

Pa dëfto se je e vërteta
Perëndeshe e mëma e jonë;
parkales për ne t'ën'Zonë;
të nagjegjet thuji Ti:
n'edhe dafsho,për gjithmonë,
të T'lëvdojëm si nani.

Zonjë e butë edhe e pa shokje,
bën të thieshtë gjellën t'ënë,
dritën t'ënde tue ne dhënë,
gjer sa t'vijëm ndë gëzim;
gjer çë,vend atie tue zënë,
shpirti i jinë t'ket pushim.

22

Mëri, çë bukur embër
Ti ke, edhe sa vëlen!
I lum kush për të dashur
të dashur të nkëthen!

U thom se gas do t'kem,
u thom se i lum do t'jem,
në patsha Tij, Mëri,
ndë gojë edhe ndë gji.

Gjithë Engjëjit të kjielli
lëvdojën, pa pushim,
kët'embër fort të dashur
me t'rar e me këndim.

Po edhe te e mjera jetë
gëzonem me t'vërtetë,
se Tij u kam, Mëri,
ndë gojë edhe ndë gji.

Tue pasuru ktë mprojsë,
ngë ndihem ndë rrëzik,
kur jam te lufta e kekje
me gjalpërin armik.

U dre ngë mënd t'kem,
me frikë u s'mend't'jem
se Tij po kam, Mëri,
ndë gojë edhe ndë gji.

Te embëri i së lumes
të prëjtur ka me t'shpejt
njeriu, çë po e zë n'gojet,
a i fajshim kloft a i drejt.

Për mua çë jam ndë ftesë,
besonj se edhe ka ndjesë,
se Tij po kam, Mëri,
ndë gojë edhe ndë gji.

Ti vetëm bën, Ti vetëm,
të but të Lartin Dialë;
Ti pra, po me një fialë,
përpara Atij na ndih.

O Zonjë e mëshirieshme,
në të na ruash ti do,
Kurorës 'Tij kujto
se ne për bij ke Ti.

Vërteta se, për fajet,
të drejtë më ngë kemi
tù bij nani të jemi;
po Ti je mëmë edhe.

Nën shpagërit ti mirrna,
të T'rrim nën shejtes hje
ndë pakje edhe pa dre,
se Ti na ke kujdes.

O Mëme shumë e dashurë,
mirr vesh kë Të thërret;
jip gjellën e vërtetë
kuj t'truhet Tij me besë.

16

U të dua mirë
o Shën-Mëri,
nga dashuri
vura tek Ti.

Përkrahu Teje
u dua të mbetem,
dua të pështetem,
në më do Ti.

Pa thuaj, o Virgjërë
me nder e hje,
në mall më ke,
çë do ngak u ?

Zëmbërën vetëm,
me t' math dëshír
edhé me hir,
mënt të t' jap u.

Po zëmbrën t'ime,
çë ka gëlirë
përsé e do mirë,
m'e more ti.

Ngjera m'ahíerna,
o Zonjë,mbe,
çë,nga ki dhe,
të vinj tek ti.

17

E dashura Mërí,
çë je i gëzimit krua,
embërin t'ënt u dua
për-ças të përzërónj.

At'embër,për të tsilin
in' Zot edhé u gëzua,
te shpirti i jim u dua
t'e gdënt e t'e daltónj.

O Zonjë,u tij të truhem,
çë kur bën egjëll dita,
e gjer çë shuhet drita,
embërin t'ënt thërrés.

Me-gjith se i plot me faje,
nga bijt e tu po jam;
te goja andáj të kam,
si do të t'kem kur t'vdes.

Në jam nga e liga i ndrydhur,
nga helmet i munduar,

21

Bota e tërë zbukuronet
gjith'me lule si ndë verë;
shpirti i jim në gji gëzonet
edhe dehet kurdoherë,
po sa thom me dashuri:
Jam jot'bijë,o Shën Mëri.

Vete trimi i plot me forë
për haren e mundësis,
e daltonjësi në dorë
njeh burimin e lëvdis;
u kam vet po një lëvdi:
Jam jot'bijë,o Shën Mëri.

Ng kurorë e në mbulesë
mbretëreshëje edhe kisha,
po si jam nani,për besë,
e gëzuarë ngë nëndt'isha,
kur këndonj me dashuri:
jam jot'bijë,o Shën Mëri.

Jam te jetâ si ndë kjiell,
se kam Tij për mëmë,o Zonjë;
se ti n'udhë më përsiell,
e më ruan si një mburonjë.
Thom andai me dashuri:
jam jot bijë,o Shën Mëri.

NNëggddëonnttëmmëluftonjë
i mallkuami,për zili;
në me jargun do t'helmonjë
shpirtin t'im,ashtu si di;
ngë kam frikë e trëmbësi;
jam jot bijë,o Shën Mëri.

Të gjithë helmet e koposet,
çë më ndrydhin,i harronj;
moti shkon e gjellajoset
e vërteta ng'e ndëlgonj;
se po thom me dashuri:
jam jot'bijë,o Shën Mëri.

20

Të së bekúames Vitgjërë
lëvdít këndojëm sot;
të asáj çë shkel të Nëmurin, x2
ashtú si deshi in' Zot;

të asáj çë e mallënjierë,
ngathronii lart vështron
ata çë po e therresiën, x2
e i ruan edhe i bekon.

Andei ngalohet dielli,
çë jetën gjith gëzón,
e andei ku vete mbrënanet,
e i lodhët perëndón.
një kënke shumë e bukurë
po ngrëhet edhe vien
ku Ti, o Mëri ndër Engjëjit,
si hënzë e diell shkëlkjen.

Vërteta mëma e dashurë
e njerëzvet Ti je;
vërteta shpresa e zëmbravet;
vërteta një Evë e re,

çë na pajton me kjiellin
çë e lashta bëri armík,
kur vesh e mori gjalpërin
çë bijt e tu do lik.

E para punë e Bëresit,
për tij, u përtërí;
për tij u hap Parraisi
e in' Zot u bë njerí.

Lëvdít e tua, moj Virgjërë,
kush mënt t'i thet naní?
Thom vetëm se Shelbuesin
ndë dhe na prure ti.

të klahem pa pushuar,
e ti më ngushëllon.

Në zëmbëra më dridhet,
se kam ndyshim për ndjesën,
të lutem Tij, e shpresën
pameta ti m'dhuron.

Në armiku i të Pasosmit
ndë faj më nget e shtin,
u shpejt thërres Mërin
e jik ai e kërset.

Edhe kur hera e sprasme
për mua do t' ket arrënë,
Mërí, Mërí, tue thënë,
do t' shkonj te tjatra jetë.

18

O Mëma e dashurë,
e Shën Mëri,
pa Tij i gzuarith
të rrpnj ngë di;
me psherëtime,
të thom nga thrime:
o Mëma e jime,
o Mëma e jime.

Dsura të t'thrisija
çë kur u leva,
e te kjo zëmbërë
thellët të preva.
Pra, me lëvdime
të thom ngathrime:
o Mëma e jime,
o mëma e jime.

pa shih si t'errurit
në pisë më shtijën.
Tij,me rënkime,
truhem nga thrime,
o Mëma e jime,
o Mëma e jime.

Po Tij,o Virgjërë,
u kam për nënë;
pëe bir nga i ngrikjuri
të kleva dhënë.
Pra,me lëvdime,
po thom nga thrime:
o Mëma e jime,
o Mëma e jime.

Te jeta e lüftavet
kurr mos harromë;
te hera e vdekjes
Ti ngushëllomë.
U,me bekime ,
do t'thom nga thrime:
o Mëma e jime,
o Mëma e jime.

Kur te Parraisi
të vinj ndë vonë,
bashk me të lumurit
u per gjithmonë,
po me këndime,
do t'thom nga thrime:
O Mëma e jime,
o Mëma e jime .



19

Ngë ke mbëhí t'dëlíruni,
o Zonjë e pa-mëkatë;
sa faji i t'parit tatë
të ngar po neve la.

Të lartit Bir,o Virgjërë,
lutu naní për ne;
të rrim me shejten dre,
pa ftesë t'jemi na.

Vashat i fal të prújura
përpara Atíj me ndere;
si videzit një herë
i fale,si edhé sot.

Të zglodhi mëmë e dáshurë;
nën úrdhërit t'u vë;
andáj,në i lypshe gjë,
njëmént t'e jep in' Zot.

Për dashrí të njerëzvet,
të madhit Jat me hir
i dhe të vetmin Bir,
sa t'kish pakjsím Aí.

E me dëshir të zëmbërës
vetvetin i dhurove,
me-gjith se ató çë shkove
ç'ahierna i dije ti.

Dhe neve të Pa-sósëmit
ti fal,o mëma e jonë.
Të dúhurat gjith-monë
do t'bëjëm me t'vërtetë.

Në klofshim ndërmés hélmevet,
në klofshim të gëzúamë,
Krisht e Mërí na duam
të zotëra në jetë.